# Njëqind mënyra për t'i dal në krah Pejgamberit
## (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të)

﴾ مائة وسيلة لنصرة المصطفى صلى الله عليه وسلم ﴿

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Komiteti Botëror për mbështetjen e Vulës së Pejgamberëve
(paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të)

**Përktheu:** Arlind Gusinja

**Redaktoi :** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

# ﴿ مائة وسيلة لنصرة المصطفى صلى الله عليه وسلم ﴾

« باللغة الألبانية »

اللجنة العالمية لنصرة خاتم الأنبياء صلى الله عليه وسلم

ترجمة: أرليند غوسنيا

مراجعة: دريتون ليكاي

2010 - 1431

islamhouse.com

Dëshmia e parë e Islamit është shehadeti d.m.th: "Nuk meriton askush të adhurohet pos Allahut të Lartësuar dhe Muhamedi, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të, është Rob dhe i Dërguar i Tij." Pjesa e dytë e kësaj dëshmie është se Muhamedi (paqja dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) plotësohet përmes këtyre çështjeve:

1. Të besojmë në çdo gjë që Muhamedi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) na ka thënë.

Ne duhet të besojmë së pari se Muhamedi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) është i Dërguari i Allahut të Lartësuar, për tërë njerëzit dhe exhinët. I Dërguar nga ana e Allahut për t'u kumtuar atyre shpalljen, Kuranin dhe Synetin të cilat përmbajnë fenë Islame, dhe Allahu i Madhëruar nuk do të pranoj asnjë fe tjetër nga krijesat e Tij.

2. Bindja në urdhrat e tij dhe pajtimi me gjykimin e tij si dhe nënshtrimi i plotë ndaj mësimeve të tij. Nënshtrim ndaj synetit të tij duke e pasuar atë dhe të largohemi nga çdo gjë që është në kundërshtim me të.

3. Dashuria për Muhamedin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

Ne duhet ta duam Pejgamberin tonë (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) më shumë se vetveten tonë, më shumë se prindërit tanë, dhe fëmijët tanë. Në këtë mënyrë ne do të tregojmë respektin dhe dashurinë që ai e meriton nga ne, dhe ne duhet të jemi të inspiruar me atë që duhet ta bëjmë për ta ndihmuar dhe mbrojtur atë dhe t'i përmbahemi asaj me të cilën ka ardhur ai.

**Për çdo musliman:** është obligim i çdo muslimani që plotësisht ta kuptojmë në jetën tonë kuptimin e dëshmisë *"Muhamedi, sal-lallahu alejhi ve sel-lem, është i Dërguar i Allahut xh. sh"*.

Ne duhet që besimi ynë të jetë i shëndoshë, që ta realizojmë pjesën e dytë të Shehadetit dhe që të pranohet kjo dëshmi nga ne, ngase munafikat (Dyfytyrëshat, Hipokritët) i patën thënë Resulullahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të): *"Kur vijnë munafikët tek ti (Muhamed) thonë:Ne dëshmojmë se ti je vërtet i Dërguari i Allahut. "Allahu e di se ti je vërtet i Dërguar i Tij dhe Allahu dëshmon se hipokritët janë më të vërtetë gënjështarë."* (El-Munafikun 1). Por, dëshmia e tyre nuk iu bëri dobi sepse ata nuk e realizuan përmbajtjen e saj.

Është një numër i gjërave që ne duhet bërë që të i vejmë në aksion që të vendosim dashurinë tonë për Pejgamberin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), të kujdesemi dhe të kryejmë obligimin ndaj tij.

Ne duhet të konfrontohemi me gjitha kundërshtimet që vijnë nga të gjitha anët kundër Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ta flijojmë për të vetveten tonë, me të dashurit tanë, dhe me gjitha aftësitë tona deri në maksimumin e mundësive tona. Ne të gjithë kemi këtë përgjegjësi pa marrë parasysh se në çfarë shkalle të përgjegjësisë gjendemi.

## Gjërat që mund ti bëjmë individualisht

1. Të mendojmë rreth fakteve që bindshëm demonstrojnë që Muhamedi është i Dërguar i Allahut të Lartësuar, e dëshmia e parë për këtë të vërtetë është Kurani dhe argumentet që janë në të e që dëshmojnë për vërtetësinë e pejgamberllëkut të tij.

2. T'i mësojmë faktet nga Kurani dhe Syneti dhe nga Ixhmai (konsensusi i dijetarëve), për obligueshmërinë e respektit ndaj Resulullahit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), urdhrin për ta pasuar atë dhe për ta marrë si shembull.

3. Dija dhe njohja me atë se si Allahu i Madhëruar e ka ruajtur Sunnetin e Resulullahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Ne duhet të mësojmë për mundin e madh që është bërë

nga dijetarë të shumtë gjatë shekujve, duke ndarë Synetin e vërtetë nga ajo që është i pavërtetë(falso), dhe se si ata grumbulluan Synetin përmes rregullave precize, e që me këtë vërtetim historik të dhënave është veçuar ky ymet nga civilizimet e mëparshme.

4. Të kultivojmë në zemrat tona dashurinë për Resulullahin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) duke përkujtuar atributet madhështore të tija. Të lexojmë për karakterin e dalluar të tij dhe cilësitë e tij fisnike. Ne mund të mësojmë se si u mishëra në të perfeksionimi që mund ta ketë një njeri qoftë në pamjen e tij të jashtme de moralin e tij.

5. Të mendojmë për mirësinë e tij (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ndaj secilit prej nesh. Ai është që na sqaroi neve fenë e vërtetë në mënyrën më të plotë dhe të përkryer. Ai e kumtoi mesazhin, kreu amanetin e tij dhe e këshilloi ymetin e tij.

6. Mveshja e çdo të mire të kësaj apo botës tjetër të cilën kemi sukses në kryerjen e saj dhe begatohemi me të, pas mirësisë dhe dhuntisë së Allahut. Pasi ai është rruga dhe udhëzuesi ynë për te Allahu. Allahu e shpërbleftë atë me shpërblimin më të mirë të përgatitur për ndonjë Pejgamber në emër të popullit të tij.

7. Ne mund të mendojmë rreth asaj se sa i mëshirshëm dhe zemërgjërë ishte i Dërguari i Allahut të Lartësuar ndaj ymetit të tij. Allahu thotë: *"Pejgamberi është më afër besimtarëve (dhe më i merituar) se sa vet ata për veten."* (El-Ahzab 6).

8. Të dimë versetet Kur'anore dhe hadithet që na tregojnë statusin e lartë të tij te Allahu, dhe dashurinë që ka Allahu i Lartësuar për të dhe respektin dhe nderimin maksimal me të cilin Allahu Fuqiplotë e ka nderuar atë.

9. Të zbatojmë urdhrat e Allahut, për ta dashur Resulullahin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Ne duhet ta duam atë më tepër se e duam veten tonë. Resulullahu ka thënë: *"Askush prej juve nuk ka besuar, derisa unë të bëhem te ai më i dashur se vetja e tij, fëmijët e tij, prindërit e tij dhe të gjithë njerëzit."*

10. Të zbatojmë urdhrat e Allahut të Lartësuar për të treguar respekt dhe edukatë për Muhamedin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe synetin e tij. Allahu thotë:

*“O ju që keni besuar, mos ngritni zërin tuaj mbi zërin e Pejgamberit dhe mos iu ngërmoni atij si i ngërmoheni njëri-tjetrit, e të zhduken veprat tuaja duke mos ditur ju. Ata që ulin zërat e tyre pranë të dërguarit të Allahut., All-llahu zemrat e tyre i ka përshtatur për devotshmëri, ata kanë falje mëkatesh dhe shpërblim të madh.”* (El Huxhurat 2, 3). Dhe Allahu i lartësuar thotë: *“Thirrjen e të dërguarit mos e konsideroni si thirrjen tuaj ndaj njëri-tjetrit.”* (En Nur: 63)

11. Të kryejmë urdhrin e Allahut që ti dalim në mbrojtje Resulullahut, (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), dhe ta mbrojmë atë nga ata të cilët dëshirojnë ta dëmtojnë dhe ta përgojojnë atë në çfarëdo mënyre qoftë ajo. Allahu thotë:

*“Që ju (njerëz) t'i besoni Allahut dhe të Dërguarit të Tij dhe atë ta përkrahni e ta respektoni, e (Allahun) ta madhëroni për çdo mëngjes e mbrëmje.”* (El Feth 9).

12. Të kultivojmë në zemrat tona, me sinqeritet dhe vendosmëri, prirjen për ta mbështetur Muhamedin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) , dhe për ta mbrojtur atë.

13. Të mbajmë në mend bekimin e madh dhe shpërblimin në botën e ardhshme që i pret ata të cilët sinqerisht e vënë në praktikë dashurinë për Muhamedin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Ata do të jenë shokët më të afërt të tij në xhenet, pasi që Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) i ka thënë atij që tha se e dua Allahun dhe të Dërguarin e Tij: *"Ju do të jeni me ata që i doni"*.

14. Ne duhet ta bëjmë zakon që ti dërgojmë salavate Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) sa here që të përmendet, posaçërisht pas ezanit dhe ditën e xhumasë dhe në çdo kohë, për shkak të shpërblimit të madh të përgatitur për këtë dhe për obligimin e madh që e kemi ndaj tij.

15. Të lexojmë biografinë e Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) nga shënimet e sakta dhe të përfitojmë shumë mësime nga përmbajtja e saj. Duke u munduar të përfitojmë nga dobitë e nxjerrua prej ngjarjeve gjatë jetës së tij dhe që sipas mundësisë t'i lidhim me jetën dhe realitetin tonë.

16. Ta mësojmë synetin e Resulullahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) duke i studiuar hadithet të cilat i kanë konsideruar dijetarët si të sakta. Duke u munduar t'i kuptojmë ato, të përfitojmë nga atë që e përmbajnë prej mësimeve pejgamberike, rregullave madhështore, moraleve të larta dhe adhurimin e plotë ndaj Allahut të lartësuar dhe nënshtrimit të plotë ndaj Krijuesit.

17. Ta ndjekim synetin në tërësi, duke i dhënë prioritet asaj që jemi të obliguar të veprojmë.

18. Të përpiqemi që ta pasojmë Resulullahun (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) edhe në gjërat që nuk jemi të obliguar ti veprojmë. Është mire që ti veprojmë gjërat që Muhamedi i ka vepruar qoftë edhe vetëm një herë në jetë, ashtu që ta kemi atë shembull në çdo gjë.

19. Kujdesi dhe të larguarit nga të përqeshurit me synetin e tij (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

20. Të ndihemi të gëzuar kur shohim njerëzit që praktikojnë synetin e tij.

21. Të na vijë keq çdo herë kur ndonjë aspekt nga syneti i tij është i neglizhuar nga një grup njerëzish.

22. Urrejtja ndaj çdokujt që kritikon të Dërguarin e Allahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) apo synetin e tij.

23. Të tregojmë dashuri ndaj familjes së tij të pastër, grave dhe pasardhesve te tij. Ne mund të afrohemi drejt Allahut, duke treguar dashuri ndaj tyre për hir të afërsisë së tyre me Pejgamberin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), dhe për hir që janë muslimanë. Nëse ne gjejmë ndonjërin nga pasardhësit e tij të pabindur ndaj Allahut, ne duhet të jemi të etshëm ti drejtojmë ata,

pasi që udhëzimi i tyre është më i dashur për Muhamedin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Omeri b. Hattabi (Allahu qoftë i kënaqur me të) i tha njëherë xhaxhait të Resulullahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të): *"Mos u ngut o Abbas, dita kur ti e pranove fenë Islame ishte më e dashur për mua sesa dita kur Hatabi e pranoi fenë Islame. Kjo ishte vetëm për arsye se unë e di se pranimi yt i Islamit ishte më e dashur te Resulullahu sesa pranimi i tij nga Hatabi".*

24. Të veprojmë sipas urdhrave të Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), për respekt ndaj familjes së tij kur ai tri herë ka thënë: *"Ju përkujtoj me të drejtat ndaj familjes sime".*

25. Të tregojmë dashuri dhe respekt për shokët e Resulullahut dhe të pranojmë nderin dhe veçoritë e tyre ndaj atyre që kanë ardhur pas tyre në dije, vepër dhe pozitë te Allahu i Lartësuar.

26. Të tregojmë dashuri ndaj dijetarëve dhe t'i respektojmë ata në saje të statusit dhe dijes që kanë trashëguar nga Resulullahu (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Dijetarët janë trashëgues të pejgamberëve, Ata e meritojnë që të duhen dhe respektohen. Kjo është e drejta e Pejgamberit me të cilën obligohet ymeti i tij.

## Gjërat që mund ti bëjmë si familje dhe shoqëri

27. Ti edukojmë fëmijët tanë që ta donë Pejgamberin tonë Muhamedin, (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

28. Ti edukojmë fëmijët tanë që ta pasojnë shembullin e Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) në të gjitha veprat e tij.

29. Të pasurojmë shtëpitë tona me literaturë mbi jetën e Resulullahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

30. Të bëjmë të mundshme në shtëpitë tona të dëgjohen audio kaseta që rrëfejnë jetën dhe veprën e Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

31. Përzgjedhja e filmave vizatimorë të cilët ndjekin një metodologji të qartë edukative.

32. Të vendosim një ligjëratë javore apo më tepër rreth sires – jetëpërshkrimit të Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ku do të mblidhej e tërë familja.

33. Burri në sjelljen e tij ndaj familjes së tij duhet ta merr shembull të Dërguarin e Allahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

34. Të nxisim fëmijët tanë që të mësojnë përmendësh lutjet pejgamberike dhe ta praktikojnë lutjen me to.

35. Të nxisim fëmijët tanë që të shpenzojnë një pjesë nga të ardhurat e tyre ditore për të praktikuar disa hadithe sikurse: furnizimi i jetimëve, ushqimi i personave të varfër, dhe ndihma për ata që kanë nevojë.

36. Ti mësojmë fëmijët tanë të bëjnë shprehi disa shembuj profetik në të folurit e tyre ditor si: *"Lehtësoni, e mos vështirësoni", "Besimtari është i zgjuar dhe i urtë", "Besimtari nuk kafshohet në të njëjtën plagë dy herë."* etj.

37. Të organizojmë gara brenda familjes rreth sires së të Dërguarit të Allahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

38. Ti mësojmë familjet tona për jetën e Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) duke mbajt, në shtëpi, programe të shkurta si p. sh: "Një ditë në shtëpinë e Resulullahut".

## Gjërat që mund ti bëjmë në fushën e edukimit dhe arsimit

39. Të kultivojmë dashuri për Pejgamberin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) në zemrat e nxënësve, studentëve tanë duke iu mësuar atyre të drejtat e tij mbi ymetin e tij.

40. Ti shtojmë ligjëratat të cilat flasin për ndonjë aspekt të personalitetit dhe jetës së tij (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

41. Të nxisim autoritetet arsimore që të vendosin në programet mësimore lëndën e Siras dhe studimet islame në fakultetet humane.

42. Të bëjmë përpjekje për të financuar vendosjen e  katedrave të Siras në universitetet e njohura perëndimore.

43. Të bëjmë përpjekje për hulumtime serioze në lëminë e Siras dhe t'i stimulojmë hulumtuesit që të klasifikojnë librat e Synetit si p.sh. Libri mbi El Megazi (luftërat e tij) apo Esh Shemail (Virtytet e tij).

44. Të mbajmë panaire në shkolla dhe universitete për ti informuar njerëzit për të Dërguarin e Allahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), duke u fokusuar edhe në shtrirjen gjeografike të Islamit.

45. Të kushtojmë seksione të veçanta në libraritë tona për librat mbi jetën e Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe çdo gjë që ka lidhje me të si dhe vendosja e tyre në një vend të dalluar.

46. Të zhvillojmë vepra enciklopedike akademike të pasura mbi Siran që mund të jenë si punime bazë e më pas përkthimi i tyre në gjuhë të ndryshme të botës.

47. Të organizojmë gara për nxënës apo studentë për shkrimin më të mirë në Sire dhe ndarja e shpërblimeve të vlefshme për këtë garë.

48. Të organizojmë kampe të ndryshme për të rinj ku do të kultivohet dashuria për Muhamedin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe mësohet praktikimi i synetit të tij.

49. Të organizojmë seminare përgatitore për udhëheqës të ardhshëm duke u fokusuar në pasimin e shembullit të Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

## Gjërat që ne mund ti bëjmë në fushën e veprimtarisë islame (në nivelin e Imamëve, thirrësve dhe nxënësve të dijes)

50. Të shpjegojmë veçoritë e thirrjes dhe mesazhit të tij, duke ritheksuar vazhdimisht se ai erdhi me origjinalin, fenë e pastër dhe se qëllimi i tij ishte të udhëzojë njerëzimin në veçimin e adhurimit ndaj Allahut, që është i Vetë dhe i Pashoq.

51. Të bëjmë përpjekje që ti thërrasim dhe udhëzojmë në këtë fe tërë njerëzit qofshin të fiseve apo nacionaliteteve të ndryshme.

52. Ti shpjegojmë njerëzve atributet e tij morale dhe natyrore që ka pas Muhamedi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) para dhe pas shpalljes.

53. Ti shpjegojmë njerëzve cilësitë e mira të Resulullahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe veçoritë e ymetit të tij me një metodologji tërheqëse.

54. Ti shpjegojmë njerëzve shembulltyrën e Muhamedi alejhis-selam duke treguar qëndrimet që ka pasur ndaj familjes së tij, ndaj fqinjëve të tij, dhe ndaj pasuesve të tij.

55. Të sqarojmë sjelljen e Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ndaj armiqve të tij nga ithtarët e librit, idhujtarët dhe dyfytyrëshit.

56. Të shpjegojmë metodologjinë e tij (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) në jetën e tij të përditshme.

57. Caktimi i hytbes së dytë të xhumasë për të trajtuar aspekte të caktuara nga jeta e të Dërguarit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe kohë pas kohe duke mbajtur hytbe të tëra për këtë temë.

58. Pas faljeve të namazeve ditore, ne mundemi që ti bëjmë ca komente nëse versetet kur'anore që i lexuam në namaz lidhen me Resulullahun (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe jetën e tij dhe atë prej tre deri në pesë minuta.

59. Ne mundemi që të mbajmë hallka të mësimit përmendësh të synetit përkrah atyre në të cilat mësojmë përmendësh Kur'anin.

60. Ne mundemi që ti përmirësojmë idetë e gabuara që kanë shumica e njerëzve për synetin e Resulullahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe duke theksuar atyre domosdoshmërinë e të vepruarit me synetin e tij të saktë, me një metodë të lehtë dhe të thjeshtë.

61. Ti tërheqim vëmendjen njerëzve për fetvatë e dijetarëve drejtuar atyre që e përçmojnë pozitën e Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe obligimin e urrjetjes ndaj këtyre njerëzve dhe të largohemi prej tyre.

62. Të punojmë për ti kthyer njerëzit në fenë e vërtetë, duke ua prezantuar atyre porosinë e Resulullahut, thjesht e qartë.

63. Të përdorim mediet vizuele, të dëgjuara dhe të shkruara që tu tërheqim njerëzve vërejtjen nga ekstremizmi në respekt ndaj Resulullahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe tu lexojmë atyre ajetet e Kur'anit që flasin kundër ekstremizmit. Allahu thotë: *"Mos bëni ç'rregullime në fenë tuaj".* Apo të cekim hadithin: *"Mos më ngritni mua ashtu siç krishterët e ngritën të birin e Mejremes".* Ne duhet të kuptojmë drejt se dashuria e sinqertë për Muhamedin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) shprehet me anë të pasimit të tij.

64. Tu japim kurajë njerëzve që të lexojnë mbi jetën e Resulullahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) nga shkrimet dhe burimet e vërteta. Duhet orvatur që të ju sigurojmë edhe literaturë për këtë.

65. Të hedhim poshtë dhe të flakim tej idetë e gabuara dhe insuatat që qarkullojnë për Muhamedin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe jetën e tij.

## Gjërat që mund ti bëjmë në sferën e kulturës dhe në media

66. Të shfrytëzojmë rastet në shfaqjet kulturore dhe në media, për prezantimin njerëzve, jetën dhe karakterin shembullor të Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe veçoritë e ymetit të tij.

67. Mos publikimi i asnjë emisioni që ka në të gjëra që janë në kundërshtim me Synetin e tij.

68. Të kundërshtojmë mediet perëndimore dhe çifute dhe të hedhim poshtë idetë e gabuara që ata propagandojnë për Pejgamberin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe fenë tonë.

69. Të organizojmë konferenca të ndryshme me mendimtarë jomusliman të drejtë, ku do mund haptazi të flasim për Muhamedin(Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe porositë e tij.

70. Të publikojmë dhe shpërndajmë fjalët që i kanë thënë jomuslimanët objektivë për Muhamedin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

71. Të mbajmë konferenca dhe tubime për të diskutuar jetën dhe metodologjinë e Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) duke sqaruar se si kjo metodologji është e mundshme për çdo kohë dhe vend.

72. Të organizojmë kuize për jetën e Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) në medie dhe ndarja e shpërblimeve të çmueshme për to.

73. Të shkruajmë në gazeta, pamflete dhe në tjera publikime, për Resulullahin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe jetën e tij.

74. Tu propozojmë kryeredaktorëve të gayetave dhe revistave që të bëjnë pjesë të veçanta në gazetat ditore dhe magazina të ndryshëm ku do mund të publikoheshin ajetet e Kur'anit apo

hadithet e Resulullahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) që aludojnë në obligueshmërinë e dashuris ndaj tij dhe se dashuria ndaj tij ka përparësi më shumë se dashuria ndaj fëmijës, prindit dhe tërë njerëzve bile edhe ndaj vetes së tij. Kjo dashuri na detyron ta duam atë, ta respektojmë dhe t'i bindemi dhe t'i japim përparësi fjalës së tij para fjalëve të të tjerëve.

75. Të drejtojmë kërkesa deri tek ekzekutivët e stacioneve televizive që të realizojnë programe mbi Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe jetën e tij. Duke trajtuar shembullin e tij të papërsëritshëm dhe mënyrën e sjelljes së tij me gratë e tij, fëmijët e tij, pasuesit e tij dhe armiqtë e tij dhe atributet e tij morale dhe natyrore.

76. Të inkurajojmë studiot e produksioneve që të përgatisin profesionalisht programe televizive të kualitetit më të lartë, mbi jetën e Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

77. Të inkurajojmë televizionet lokale dhe programet satelitore që të publikojnë filma vizatimorë për fëmijë duke përshkruar gjëra nga cilësitë e Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe ndodhi nga jeta e tij.

## Çka mund të bëjmë përmes organizatave islamike dhe atyre humanitare

78. Të themelojmë komisione dhe departamente të veçanta në organizatën tonë, që do të prinin në mbështetje ndaj Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

79. Të rezervojmë hapësirë për organizatën tonë që në ekspozitat lokale dhe ndërkombëtare në mënyrë që të distribuojmë literaturë dhe produkte tjera mediale për Muhamedin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), dhe jetën e tij.

80. Të themelojmë qendra permanente distribucioni për shpërndarjen e librave, pamfleteve dhe audio kasetave për Muhamedin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

81. Të themelojmë çmim special, me standardet të përcaktuara më herët, i cili do ti jepet personit i cili më së shumti i ka kontribuar Synetit të Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), dhe biografisë së tij. Ky prezantim do të organizohej në një shfaqje marveloze ku do të ftoheshin në këtë ceremoni personat më të njohur të shoqërisë.

82. Të botojmë libra mbi jetën e Resulullahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), në gjuhë të ndryshme dhe ti distribuojmë ato nëpër biblioteka, universitetet dhe qendra për studime orientalistike në tërë botën.

83. Të themelojmë një revistë periodike e cila do të specializohet në shkrimet mbi jetën e Resulullahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), mësimet islamike, veçoritë e muslimanëve në përgjithësi, dhe karakteristikat tjera të mira që Allahu i Lartësuar ia zbriti Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

84. Të themelojmë fonde bamirëse për të financuar programin tonë e përkrahjes Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), dhe me te të paguajmë autorësitë për shkrimet dhe përkthimet e librave dhe artikujve si dhe hapjen e ueb sajteve në rrjetin botëror të internetit..

## Çka mund të bëjmë në internet

85. Të themelojmë organizata të dedikuara për të propaganduar Islamin dhe përveç tjerave se si Islami na mëson ti shprehim dashuri dhe mirënjohje ndaj gjithë pejgamberëve dhe tema tjera të ngjashme.

86. Themelimi i ueb sajteve, forumeve apo dritareve në ueb sajte ekzistuese që i dedikohen jetës së Muhamedit (Lavdërimi dhe

shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe e shfain mesazhin e tij botëror.

87. Mund të marrim pjesë në dialogje të qeta me jomuslimanët dhe ti thërrasim ata të studiojnë personalitetin e Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe fenë që i zbriti atij.

88. Të vendosim në fund të çdo emaili tonë i cili iu dërgohet listave të ndryshme, ndonjë hadith të Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), apo disa këshilla Pejgamberike.

89. Përgatitja e një publikimi elektronik - nga një kohë në tjetrën – për personalitetin Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe thirrjen e tij, e sidomos në raste specifike dhe ngjarje emergjente.

90. Të vendosim nëpër makina kërkuese të internetit (major notice engines, search engines) linqe për librat, artikujt dhe ligjëratat për Muhamedin (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

## Gjërat që mund të bëhen në nivel të njerëzve të pasur dhe qeverive islame

91. Ti japim përkrahje financiare aktivitetit islamik i cili është i fokusuar në jetën dhe veprën e Resulullahut (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

92. Të shtypim pano dhe bilboarde që përmbajnë fjalë të Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi) dhe këshilla proftike.

93. Ne mundemi të themelojmë Tv dhe Radio stacione Islamike, permanente apo periodike, ku të mundohemi që nëpërmjet këtyre të shpërndajmë mesazhin e Islamit në disa gjuhë dhe vende botërore.

94. Të huazojmë disa minuta në tv dhe radio emisionet e huaja për të hedhur dritë mbi Islamin dhe Pejgamberin e Islamit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

95. Të themelojmë qendra të dedikuara për hulumtimin dhe studimin e biografisë së Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe publikimin e saj në disa gjuhë botërore.

96. Të themelojmë muze dhe biblioteka të dedikuara për studimin të jetës së Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

97. Të financojmë publikimin e ueb sajteve profesionale, me kualitetit më të lartë, e të dedikuara jetës së Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të).

98. Të financojmë publikimin e librave me kualitetit të lartë, audio kasetave, dhe programeve televizive në disa gjuhë botërore për të treguar mirësitë e kësaj feje me të cilën është dërguar Pejgamberi (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) dhe sqarimin e moralit të tij dhe virtyteve të tij në shumë gjuhë e sidomos në gjuhën angleze.

99. Të financojmë gara në dituri Islamike për jetën e Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), duke caktuar shpërblime të cilat do të inkurajojnë masën e gjerë për pjesëmarrjen në këto gara.

**Numri 100 ta lëmë ty lexues i nderuar, që ta plotësosh dhe të na e dërgon në adresën e Komitetit.**

Lexues i dashur musliman! Është detyrë edhe personale dhe edhe kolektive – secili sipas mundësisë së tij - ti dalim krah pejgamberit, imamit dhe të dashurit tonë, Muhamedit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Për këtë e kemi përgatitur këtë pamflet në mënyrë që të mos ketë arsyetim askush. Prandaj të punojmë të gjithë në publikimin dhe shpërndarjen e saj, ta thërrasim familjen dhe njerëzit e tjerë përmes ndejave familjare,

thirrjeve telefonike dhe sms të celularëve në mbështetje të Pejgamberit (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Pra së bashku dhe të ndihmojmë Pejgamberin tonë (Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të), secili me atë ku e sheh veten e tij në këto pika.